# 22 Prilli, Dita Ndërkombëtare e Tokës

FAQE 3






Federata Kombëtare e Pyjeve dhe Kullotave Komunale, Shqipëri

www.forest-al.org




Asosacioni i Pronarëve të Pyjeve Private, Kosovë

www.akppp.net

PRILL 2024

Shpërndahet FALAS!

# JETO GJELBËR

# Kryeministri Rama: Pyjet ti vëmë në dispozicion të rritjes ekonomike të vendit




FAQE 2

## Pylltaria aset i qëndrueshëm për zhvillim ekonomik

FAQE 5

## JETA VDES, ATJE KU VDES PYLLI

FAQE 6

## Banka Botërore: Tirana e qytetet e mëdha shqiptare, me nivelin e rritjes së gjelbërimit ndër më të ulëtit në rajon

FAQE 4

## 22 Prilli, Dita Ndërkombëtare e Tokës

FAQE 7

## Gëzuar o e mira Tokë!...

FAQE 8

# Kryeministri Rama: Pyjet ti vëmë në dispozicion të rritjes ekonomike të vendit

Shkodra ishte pikëtakimi i Kryeministrit Edi Rama me të gjithë kryebashkiakët e vendit me datë 9 Mars. Gjatë takimit krerët e bashkive raportuan para kreut të qeverisë për të gjitha problematikat e punës së tyre si dhe diskutuan me dyer të mbyllura një sërë temash me rëndësi.

Gjatë konferencës për mediat Kryeministri zbardhi temat për të cilat diskutuan gjatë takimit të punës mes qeverisë dhe bashkive të vendit ku në fokus të tyre ishin edhe pyjet si ndër pasuritë më të çmuara të Bashkive.

Për sa i përket pyjeve kreu i qeverisë u shpreh:

Kemi diskutuar për domosdoshmërinë e një qasjeje të re të bashkive ndaj një pasurie të madhe që janë pyjet, në sensin që pasi kemi garantuar një nivel të arsyeshëm mbrojtjeje të pyjeve nga shkatërrimi dhe nga keqpërdorimi i kësaj pasurie, na duhet tani që këtë pasuri ta vëmë më shumë në dispozicion të rritjes ekonomike të vendit, duke filluar nga rritja ekonomike e bashkive. Për këtë kemi një plan që e kemi ndarë me kryetarët e bashkive për t'i mbështetur që të gjitha bashkitë që kanë pasuri pyjore të kenë në plane të mirëfillta mbarështimin e pyjeve. Sot janë 67% e bashkive që nuk kanë plane të tilla dhe kjo është një shifër alarmante. Kemi diskutuar për çfarë sjell për bashkitë hyrja e Shqipërisë në këtë fazë të re të jetës së vet që janë bisedimet për anëtarësim dhe njëkohësisht instrumenti i ri i Bashkimit Europian, që është plani i rritjes, Plani i Ri i Rritjes që praktikisht e angazhon Shqipërinë me një sërë programesh europiane ku bashkitë kanë mundësi të reja për të aksesuar fonde në Bashkimin Europian. Për këtë kemi diskutuar dhe për strukturën përkatëse në mbështetje të tyre për të shkruar dhe për të aplikuar me projekte që do të mund të sjellin të ardhura shtesë për bashkitë.




*Agjencia Kombëtare e Pyjeve organizoi tre tryeza të rrumbullakëta me përfaqësuesit e disa bashkive të vendit*

# Shkëmbim informacioni mbi gjendjen e pyjeve dhe nivelin e administrimit nga bashkitë

Në vijim të takimeve që Agjencia Kombëtare e Pyjeve po organizon me përfaqësues të strukturave përgjegjëse të sektorit të pyjeve të bashkive, në kuadër të shkëmbimit të informacionit, plotësimit periodik të evidencave si baza e të dhënave për të parashikuar, monitoruar dhe vlerësuar gjendjen e pyjeve dhe nivelin e administrimit nga bashkitë, u finalizuan në datat 16, 17 dhe 18 prill, tre tryeza të rrumbullakëta me bashkitë:

Dibër, Bulqizë, Mat, Klos, Elbasan, Cërrik, Belsh, Peqin, Gramsh, Korçë, Maliq, Kolonjë, Devoll, Pogradec, Has, Tropojë, Malësi e Madhe, Shkodër, Vau – Dejës, Pukë, Fushë-Arrëz, Tiranë, Kamëz, Vorë, Kavajë, Rrogozhinë.

Specialistë të Agjencisë Kombëtare të Pyjeve dhe përfaqësuesit e pyjeve në bashki shqyrtuan dhe analizuan situatën në lidhje me problematikat që ekzistojnë në realizimin e procesit të plotësimit të informacioneve dhe raportimeve periodike nga bashkitë.

Ndër çështjet më të rëndësishme veçojmë:

- **Rëndësinë e raportimit në kohë dhe cilësi nga bashkitë.**
- **Rritjen e kapaciteteve sidomos me specialistë të pyjeve.**
- **Domosdoshmëria e koordinimit me sektorët e tjerë brenda së njëjtës bashki.**
- **Rritja e profesionalizmit në përmbushjen e detyrimeve ligjore.**

*Vijon në faqen 8*



# 22 Prilli, Dita Ndërkombëtare e Tokës

*U zhvillua takimi me përfaqësues të strukturave përgjegjëse të sektorit të pyjeve të bashkive, në kuadër të shkëmbimit të informacionit, plotësimit periodik të evidencave si baza e të dhënave për të parashikuar, monitoruar dhe vlerësuar gjendjen e pyjeve dhe nivelin e administrimit nga bashkitë*

Sot në 22 Prill, në Ditën Ndërkombëtare të Tokës, me pjesëmarrjen e z. Artur Kala, Drejtor i Përgjithshëm i AKP, specialistë të Agjencisë përmbyllën takimet me përfaqësues të strukturave përgjegjëse të sektorit të pyjeve të bashkive, në kuadër të shkëmbimit të informacionit, plotësimit periodik të evidencave si baza e të dhënave për të parashikuar, monitoruar dhe vlerësuar gjendjen e pyjeve dhe nivelin e administrimit nga bashkitë.

I ftuar në këtë takim ishte dhe dekani i Fakulteti i Shkencave Pyjore Z. Leonidha Peri ku me bashkitë prezent:

Librazhd, Kukës, Gjirokastër, Libohovë, Tepelenë, Memaliaj, Përmet, Dropull, Lezhë, Mirditë, Vlorë, Selenicë, Konispol, Finiq, Durrës, Shijak, Krujë, Kurbin u trajtuan një sërë çështjesh jetike për sektorin e mbi të gjitha mbi angazhimet konkrete dhe bashkëpunimin e koordinimin me Agjencinë, Fakultetin për ti dhënë zgjidhje problemeve dhe ç'është më e rëndësishmja mbrojtjen e tokës si strategji afatgjatë për mbrojtjen e planetit, ndërmarrjen e projekteve rehabilituese e përmirësuese në pyje, Gjithashtu nevoitet një sensibilizim më i madh i të gjithë komunitetit për ruajtjen e tokës pyjore si një aset i rëndësishëm natyror, Pasuri Kombëtare që na e kanë trashëguar të parët tanë dhe ne jua kemi borxh brezave të ardhshëm.

Me tej specialistë të Agjencisë Kombëtare të Pyjeve dhe përfaqësuesit e pyjeve bashkiake shqyrtuan dhe analizuan situatën në lidhje me problematikat që ekzistojnë në realizimin e procesit të plotësimit të informacioneve dhe raportimeve periodike nga bashkitë.

Ndër çështjet më të rëndësishme veçojmë:

Rëndësinë e raportimit në kohë dhe cilësi nga bashkitë.

Rritjen e kapaciteteve sidomos me specialistë pyjesh.

Domosdoshmëria e koordinimit me sektorët e tjerë brenda së njëjtës bashki.

Rritja e profesionalizmit në përmbushjen e detyrimeve ligjore.

Në "Vitin Shqiptar të Pyjeve" Informacioni mbi aktivitet dhe ngjarjet në fondin pyjor merr një rëndësi të veçantë për analizimin e situatës dhe montorimin e aktiviteteve të planifikuara

Në kushtet aktuale të emergjencës, plotësimi i nevojave vjetore mund të arrihet duke kultivuar lloje me rritje të shpejtë e me cikël të shkurtër të prerjes, aktualisht provuar në disa vende te Europës. Prodhimi i biomasës për ngrohje brenda territorit të vendit, ka rëndësi si nga pikpamja ekonomike, punësimi e të ardhurat ashtu edhe nga ana ekologjike. Fushës perëndimore i krijohen mundësi të mbrohet nga përmbytjet, vendi yne bëhet kontribues i zbutjes se ndryshimeve klimatike.



# Banka Botërore: Tirana e qytetet e mëdha shqiptare, me nivelin e rritjes së gjelbërimit ndër më të ulëtit në rajon

***Teksa qytetet e mëdha të rajonit kanë bërë hapa para me shtimin e hapësirave të gjelbra ndërmjet vitit 2015 – 2020, qytetet shqiptare kanë një intensitet të ulët gjelbërimi në raport me ato të rajonit dhe kanë bërë hapa pas në vend që të përparojnë, vë në dukje Banka Botërore, në Raportin e fundit Rajonal që u publikua "Rritje gjallëruese".***

"Sipërfaqja e përgjithshme e gjelbër është përmirësuar në Ballkanin Perëndimor, edhe pse në disa qytete pësoi rënie midis 2015 dhe 2020.

Qytetet e mëdha të rajonit, si Beogradi (Serbi), Shkupi (Maqedonia e Veriut), Sarajeva (BiH) dhe Prishtina (Kosovë), dëshmuan rritje të sipërfaqes së mbulesës së gjelbër midis 2015 dhe 2020, ndërsa Tirana (Shqipëri), Tetova (Maqedoni e Veriut) dhe Prizreni (Kosovë), pësuan rënie te sipërfaqes së përgjithshme të gjelbër ndërmjet 2015-2020" referoi Banka Botërore, raporton Monitor.

Banka vë në dukje se ndryshimet në sipërfaqen e gjelbër lidhen me ndryshimet në përdorimin e tokës, por edhe nga ndryshimet në përqendrimin e CO2.

Kjo është për shkak se një klimë në ndryshim është e lidhur me një rritje e faktorëve stresues që dëmtojnë elasticitetin e bimëve, duke prishur pyjet dhe ekosistemet.

Siç shihet edhe nga grafiku i mëposhtëm, qytetet shqiptare janë më pak të gjelbëruarat në rajon. P.sh. qyteti i Fierit ka nivelin më të ulët të gjelbërimit në rajon me vetëm 2% të sipërfaqes së gjelbëruar, duke mos bërë asnjë përmirësim.

Pas Fierit, katër qytetet e tjera shqiptare si Saranda, Gjirokastra, Korça dhe Durrësi kanë nivelin më të ulët të gjelbërimit në rajon.

Nga kryeqytetet më të gjelbëruarit në rajon janë Sarajeva dhe Beogradi.

Banka Botërore vuri në dukje se qytetet e mëdha të Ballkanit vuajnë nga ndotja. Koha mesatare e udhëtimit zakonisht është e ndërlikuar nga mungesa e shërbimeve të aksesueshme të transitit publik. Banka vë në dukje se ndryshimi i klimës është rritur në Rajonin e Ballkanit dhe qytetet janë ekspozuar ndaj rreziqeve të shumta natyrore, nxehtësia ekstreme dhe cilësia e dobët e ajrit.

Qytetet me përkeqësimin më të madh janë Tirana, Shkodra, Vlora, Mostari, Sarajeva dhe Shkupi ku temperaturat janë 4,5–7,5°C më të larta se në verë krahasuar me rrethinat e tyre rurale.

Shumë qytete në rajon e kalojnë PM2.5, nivele dhe janë ndër më të ndoturit në Europë. Nivelet mesatare vjetore të PM2.5 të Shkupit janë 4.5 herë dhe nivelet e Sarajevës janë trefishuar.

Banka Botërore thekson se, është vendimtare për të reduktuar shtrirjen urbane dhe për t'i bërë qytetet më shumë kompakte. Kjo mund të bëhet me investime për të rigjeneruar zonat urbane

Së dyti, qytetet gjithashtu duhet të ulin emetimet e tyre, sepse kjo do të ketë përmirësim të menjëhershëm mbi rezultatet socio-ekonomike dhe mjedisore.

Së treti, qytetet duhet të ndërmarrin veprime për të reduktuar nxehtësinë ekstreme urbane. Masat, të tilla si çatitë e gjelbra, parqet urbane dhe kopshtet, dhe ligatinat e ndërtuara duhet të promovohen duke pasur parasysh kostot e tyre të ulëta të zbatimit dhe nga ana tjetër përfitimet e lartë mjedisore dhe sociale.

***Marrë nga telegrafi***



# Pylltaria aset i qëndrueshëm për zhvillim ekonomik

Në Shqipëri kur flitet për zhvillimin rural ka një tendencë të përfshihen vetëm sektorët e bujqësisë dhe blegtorisë. Ndërkohë që pylltaria shihet si sektor më vete apo i izoluar që lidhet vetëm me sigurimin e lëndës drusore, druve të zjarrit apo produkteve të tjera jo drusore si dhe me mbrojten e tokës nga erozioni. Pyjet luajnë një rol të rëndësishëm në përmirësimin e prodhimit bujqësor e blegtoral, duke u bërë shpesh mburojë buzë kanaleve në mbrojtjen e kulturave bujqësore dhe rregulluar rrjedhjen e ujit si dhe janë burim ushqimi për blegtorinë. Në fakt kjo lidhje e pyjeve me bujqësinë dhe blegtorinë nuk është e panjohur nga familjet rurale por në nivel politikash kombëtare kjo mbështetje e pyjeve për bujqësinë nuk është marrë në konsideratë.

Ndërkohë politika europiane e zhvillimit rural, përfshin mbështetjen e të dy sektorëve njëkohësisht. Prandaj ka ardhur koha që edhe në Shqipëri qeveria qëndrore dhe ajo vendore të bëjnë përpjekje për gjetjen e një qasjeje gjithëpërfshirëse të zhvillimit rural, ku të përfshihet edhe pylltaria me te gjithe sektoret e saj. Bujqësia dhe pylltaria janë dy komponentët kryesorë të jetës rurale në ekonominë tonë kombëtare. Fshatarët menaxhojnë njëkohësisht si tokën bujqësore dhe atë pyjore sipas disa sisteme tipike agro-pyjore.

Sot fondi pyjor dhe kullosor përdoret për prodhimin e druve të zjarrit dhe për sigurimin e bazës së nevojshme për kullotjen e bagëtive. Kontributi i tyre është i rëndësishëm në të ardhurat e familjeve rurale i cili shkon deri në 20% të të ardhurave totale të familjeve. Ne zonat malore toka bujqësore eshte shumë e fragmentuar e cila përbën një nga problemet kryesore për zhvillimin e mëtejshëm të bujqësisë. Realiteti bujqësor në zonat rurale tregon se bujqësia është e dominuar nga ferma me sipërfaqe të vogël (mesatarisht 1.2 hektarë) dhe të copëzuara në mesatarisht 3.9 parcela/fermë, në prefekturat e Kukësit, Dibrës, Shkodrës dhe Lezhës (me mesatare respektivisht prej 0.54 ha, 0.55 ha, 0.85 ha dhe 0.94 ha), gjë që përbën një pengesë të rëndësishme për rritjen e produktivitetit të tokës dhe zhvillimin eficient të sektorit bujqësor. Parcelizimi i tokës bujqësore ka bërë që përdorimi në shkallë të gjerë i mekanikës bujqësore të jetë i kufizuar, ka mungesa ne sistemin e vaditjes, rendimente minimale te kulturave bujqesore etj. Kjo situate e tokes bujqesore i penalizon fermeret e vegjel te aplikojne per subvensione apo mbeshtetje te tjera finaciare.

Nga ana tjetër, lëvizjet migratore nga zonat rurale në drejtim të qendrave të mëdha të banuara kanë bërë që sipërfaqe të konsiderueshme toke bujqësore të lihen djerrë.

Prandaj kombinimi i bujqësisë, atje ku bujqësia ka potencial të ulët zhvillimi, me aktivitete jobujqësore është shume i rëndësishme per zhvillimin e integruar rural. Nga analiza e rezultateve të burimeve natyrore dhe faktorëve të tjerë rezulton se pylltaria shihet si potencial i madh për të ndihmuar rikuperimin e ekonomisë. Pylltaria në nivel vendor është pak e zhvilluar dhe ka nevojë për përmirësimin e politikave apo reformave, rritjen e investimeve dhe ngritjen e kapaciteteve për menaxhimin e kësaj pasurie. Në kohët ku jetojmë është bërë mjaft e qartë se zhvillimi i qëndrueshëm mund të arrihet vetëm përmes përfshirjes së banorëve që jetojnë në zonat rurale me zhvillimin e burimeve natyrore që ata disponojnë. Prandaj, strategjitë e zhvillimit duhet tu mundësojnë njerëzve akses sa më të sigurtë mbi burimet natyrore dhe përmirësimin e të ardhurave të tyre familjare nëpërmjet përdorimit të ketyre burimeve.

Këto strategji duhet të nxisin aktivitete të tilla si grumbullimi dhe përpunimi i produkteve pyjore dhe jo pyjore si arrorë (geshtenja, arra, lejthia), bimë mjekësore, fruta pylli, mjaltë, biomasë për prodhim energjie etj. Përpunuesit dhe grumbulluesit kanë nevojë për informacion të saktë mbi tregjet ekzistuese dhe potencialin, lehtesim për mënyra se si të regjistrojnë bizneset pyjore, kryesisht në përpunimin e prodhimeve të dyta pyjore dhe operacione te tjera shfrytëzimi/transporti. Shërbime per zhvillimin e turizmit malor dhe rekreatetin. Sektori i bimëve mjekësore dhe aromatike ofron një mundësi të mirë të punësimit sezonal të femrave, grupmoshës së tretë të popullsisë si dhe fëmijëve. Përqindjen më të madhe të mbledhësve të bimëve mjekësore dhe aromatike e përbëjnë gratë në masën 50%, pastaj vijnë fëmijët në masën 30% dhe vetëm 20% prej tyre janë meshkuj, (pasi ata jane te aktivizuar ne procese te tjera per sigurimin e te ardhurave te familjes). Vlerat ekonomike të bimëve mjekësore lidhen në mënyrë të drejtpërdrejtë me përfitimet e popullsisë që merret me këtë aktivitet. Aktiviteti i mbledhjes dhe kultivimit të tyre rrite në mënyrë të ndjeshme nivelin e punësimit si dhe të ardhurat. Për disa familje këto të ardhura paraqesin burimin e vetëm të të ardhurave familjare. Ne e konsiderojmë pylltarinë në nivel vendor si gama e aksioneve për të menaxhuar apo rritur burime pyjore dhe administruar ndërmarrje të vogla bazuar mbi mallrat apo shërbimet pyjore, të ndërmarra nga pronarë të vegjël, grupe prodhuesish, njerëz që varen nga pylli dhe grupime të tjera lokale, mbi të cilat ata kanë një fuqi thelbësore vendim-marrëse.

Rëndësia politike e kësaj çështjeje theksohet duke thënë se: pylltaria në nivel vendor mund të jetë një kontribues i fuqishëm në të ardhurat lokale dhe zhvillimin e qëndrueshëm, kjo kërkon përmirësimin e investimeve për të arritur këtë potencial, ndërkohë që këto investime mungojnë apo nuk shkojnë në vendin e duhur. Transferimi i pyjeve tek pushteti lokal, nuk është thjesht një kthim i pyjeve tek tradita, por i përgjegjësive për menaxhimin e pyjeve me njerëzit që jetojnë pranë tyre. Per ta bere sa me efiçen dhe funksionel kete proçes; (eshte e domosdoshme decentralizimi i te drejtave te pronesise/perdorimit te pyjeve dhe kullotave;

I. Legalizimi i te drejtave te pronesise/perdorimit te siperfaqeve pyjore dhe kullosore bazuar ne te drejten tradicionale te ketyre banoreve, brenda kufijve territorial të fshatit, do tu jepte mundesi shume familjeve te investojne ne keto prona per zhvillimin e keti sektori ne zonat rurale.

II. Legalizimi i te drejtes per zhvillimin ekonomik, bazuar nga te ardhurat e produkteve dhe n/produkteve pyjore (drute e zjarrit, bimet mjeksore si dhe produkte te tjera nga pylli), eshte nje tjeter mbeshtetje per rritjen e te ardhurave per keta banore.

III. Mbeshtetja me subvensione e familjeve bujqesore, qe kontribuojne ne shtimin e sip. pyjore me bime te egra dhe te buta agro-pyjore, si dhe me drure me rritje te shpejte, do ti sherbente me shume zhvillimin e agroturizmit.

IV. Programet e qeverise dhe shoqerise civile jane te nevojshme per organizimin më te mirë te fermerëve të vegjël (familjeve bujqesore) dhe edukimi i tyre për të nxjerrë produkte sa më cilësore dhe të garantuara ne funksion te keti qellimi.

V. Hartimi i planeve te menaxhimit te pyjeve dhe kullotave eshte kushte kryesore per planifikim dhe menaxhim te qendrueshem te ketyre burimeve natyrore.

Prandaj, rritja e mundësive dhe kapaciteteve ekoturistike, mundëson fuqizimin e komuniteteve lokale për të luftuar kundër varfërisë dhe për të arritur një zhvillim të qëndrueshëm te ketyre zonave me baze ekonomike burimet natyrore. Ky proces sipas kësaj filozofije është gjithashtu pjesë e procesit të fuqizimit dhe ngritjes së kapaciteteve të pushtetit vendor, rritjen e bashkëpunimit me aktorët lokal, si Shoqata e PPKK, grupet lokale të interesit, biznesit që ka për bazë ekonomike burimet natyrore si, turizmin, zhvillimin e blegtorisë, bletarisë, grumbullimin dhe përpunimin e bimëve mjeksore, integrimin e rrjetit tregar që nga grumbulluesi e deri tek kompanitë importuese të produkteve bujqësore dhe prodhimeve të tjera pyjore dhe jo pyjore.

*Pregatiti: Xhelal Shuti, Rexhep Ndreu*

# JETA VDES, ATJE KU VDES PYLLI

***( Me rastin e 21 Marsit Ditës Ndërkombëtare të Pyjeve)***

**NGA EKSPERTI KRISTO KAURI**

Kur hap "portën" gjigante të pyllit, një ndjesi e bukur e ëmbël të pushton. Ndjen ngadhnjim, krenari dhe madhështi..

Kur je ne pyll, fillon pastrimi i trurit dhe i zemrës, lemë jashtë tij pasionet e këqia, zemërimin, stresin, ankthin , xhelozinë dhe përpiqemi të përjetojmë çdo moment.

Çdo gjë këtu ka jetë dhe kjo jetë të befason . Një jetë që është produkt i energjisë diellore, dhe e gjen në dru, në kurorë, në tokë dhe nën tokë. Këtu çdo qenie " ha diell", jeton nga dielli, ngrohet me diell, merr frymë nga dielli dhe i përulet magjishëm diellit.

Këtu jeta , dashuria, miqësia, bukuria, poezia, muzika, miqësia, madhështia..... marrin një kuptim dhe një përmasë tjetër .

Vazhdoj rrugëtimin nën mbretërinë e drurëve, dhe magjia e tyre me shoqëron në çdo hap. Drurët nuk nxitojnë, nuk vrapojnë siç bëjnë njërëzit, ato rritën ngadalë, shumë ngadalë dhe kjo dukuri i shoqëron gjithë jetën. Ja le të shikojmë shumëzimin dhe shtimin e tyre. Është mistike ato i marrin masat një vit me përpara. Halorët pothuaj frutifikojnë çdo vit, ndërsa fletorët kanë një programim tjetër, ato frutifikojnë 1-3 vjet.

Kur fara bie në tokë në vjeshtë, llogjikisht duhet të rrenjëzojë, por nuk ndodh një gjë e tillë. Po të çelin menjëherë do të përballën me dy probleme. Ato nuk do të përballojnë ngricat e dimrit dhe do të vdesin, dhe një pjesë e madhe e tyre nuk do t'i shpetojnë ngrënjes nga kafshët.. Këte përiudhë ka mungesë të thëksuar ushqimi. Ky fenomen i përvitshëm dhe për shumë shekuj, ushtroi presion mbi fletorët. Duket sikur drurët për të mbijetuar, për t'ju përshtatur situatave dhe sfidave , filluan të merren vesh me njëri- tjetrin.

Drurët në përgjithësi i kanë të dya llojet e luleve, si femërore dhe ato mashkullore. Për përmirësimin e racës së tyre, përmirësimin dhe evolimin e llojit që të durojnë më mirë sfidat, nuk duan që të pllenohen me lulet e të njëjtit lloj, dhe me ato që ndodhen shumë pranë. Jo vetëm nuk duan, por janë programuar dhe këmbëngulin që ta pengojnë një gjë të tillë.Ato nuk i çelin përnjëherësh të dy llojet e luleve,por ruajnë një interval kohor midis tyre.Vetë rrugëtimi në miliona vite i ka detyruar të bëjnë një veprim të tillë. Drurët që pllenohen me lulet e të njejtit lloj, ose me drurët shumë pranë, humbasin shumëllojshmërinë, cilësitë, dhe bëhen shumë të ndjeshëm ndaj sëmundjeve dhe nuk përballojnë konkurencën. Drurët vërtet nuk kanë tru, por të befason ruajtja e ekuilibrit, dhe përllogatitjet që bëjnë në administrimin dhe shpërndarjen e fuqisë dhe energjisë së tyre. Ato i bëjnë llogaritë mirë që të plotësojnë të gjitha nëvojat e tyre. Një pjesë të energjisë, të ushqimit, e përdorin për të zhvilluar trungun, degët, gjethet, rrënjët, që ato të rriten dhe të forcohen, të mbajnë peshën e borës, t'i rezistojnë forcës së erës, të përballojnë konkurencën.... Druri mendon për çdo gjethe të tij që t'i ushqejë dhe ato të gjitha së bashku, e ndihmojnë drurin që të ngopet me ajër, të marrë frymë lirisht, dhe proçesi i fotosintezës të bëhet në mënyrë perfekte. Një pjesë të rezervave i mban dhe i përdor në momentet e vështira, për të përballuar sulmet e armiqve. Ato i mbajnë dhe i ushqejnë mirë ushtarët mbrojtës, insekticidet, aromat, enzimat, taninin.... Një ushtri e stërvitur dhe e ushqyer mirë, është në gjendje që të përballet me çdo situatë.

Në fund çfarë mbetet nga rezervat ushqimore, druri i përdor për riprodhimin e tij. Në momentin kur lulëzojnë plenohen dhe janë në orgji, siç çdo qenie e gjallë e humbasin vigjilencën ndaj sulmeve të armiqve. Në çdo moment ekzistojnë insekte, bakterie, kërpudha që presin për të goditur atje ku hallka e zinxhirit është më e dobët. Në fazën e lulëzimit, pllenimit , në se druri sulmohet dhe rrezikon jetën e tij , ai nuk e ndalon këtë proçes magjik që të mirret me armiqtë , ai është i vendosur që të sigurojë vazhdimësinë. Ja shikoni këtë lis gjigant mbi 30 metra lartësi. Gjatë gjithë jetës së tij mbi 400- vjeçarë, do të prodhojë me miliona fara (lëndë ), dhe vetëm njëra prej tyre do të këtë fatin që ta zëvendësojë. Të gjitha të tjerat tashmë e dinë fatin e tyre, do t'i hanë kafshët, shpendët ,ose do të bëhen humus dhe ushqim për të ndihmuar farën e vetme që do të sigurojë vazhdimësinë. Kur nga mosha e tejpjekur rrëzohet dhe vdes druri mëmë, bijat që ndodhen poshtë saj pësojnë shok. Ato njësoj si njerëzit kur humbasin njeriun e tyre të shtrenjtë, çorjentohen, alarmohen dhe vriten shpirtërisht nga humbja.. Duan kohë që të rimarrin veten dhe të përshtaten pa ndihmën e nënës, duan të paktën 3-10 vjet.

Më tërheq vëmendjen një ah që ka mbirë poshtë pishës, dhe i ka dalë asaj sipër, duke e nenshtruar atë plotësisht. Kur një zog e merr farën e ahut dhe e fsheh atë në rrënjët e pishës, kjo farë në pranverë rrënjëzon dhe rritet pa zhurmë. Rrënjët e ahut futen në zgavrat e rrënjëve të pishës dhe në mjediset

*Vijon në faqen 7*



# 22 Prilli, Dita Ndërkombëtare e Tokës

EKSPERTI QAZIM KUKALAJ

*Histori e shkurtër e Ditës së Tokës*

Dita e Tokës, e mbajtur në vitin 1970, shënoi një moment kyç në aktivizimin mjedisor. Ishte një ditë e lindur nga njohja në rritje e brishtësisë së planetit tonë dhe nevoja për të ndryshuar injorancën e përhapur për mjedisin. Aktivistët ishin veçanërisht të shqetësuar për efektet e zhvillimit të papërgjegjshëm industrial gjatë 150 viteve të fundit, duke përfshirë ndotjen e ajrit, ujit dhe tokës.

Kjo lëvizje fillestare hodhi bazat për veprimet e mëdha legjislative të nevojshme, duke përfshirë themelimin e Agjencisë së Mbrojtjes së Mjedisit të Shteteve të Bashkuara dhe miratimin e Aktit të Ajrit të Pastër, Ujit të Pastër dhe Specieve të Rrezikuara, ndër të tjera. Me kalimin e kohës, Dita e Tokës u bë një fenomen ndërkombëtar që i ndihmoi njerëzit të kuptonin rreziqet e shkatërrimit të mjedisit dhe i inkurajoi ata të angazhoheshin në riciklim, pastrim dhe praktika të tjera të gjelbërta.

Në ndërkohë festimi i Ditës Tokës, nuk duhet festuar në formën e ahengjeve e prezencën e kamerave të televizioneve të ndryshëm, në shkrepjen e fotove, promovimin e ca mbishkrimeve e mbjelljes formale të ca fidanëve siç po ndodh në Kosovë, por në thirrjen dhe promovimin e ndryshimeve të stilit të jetesës dhe mbështetjes së drejtpërdrejtë në mbrojtjen e tokës dhe në zbutjen e krizës së ndryshimeve klimatike.

Hapat konkret duhet fokusuar në mbrojtjen e tokës nga ndërrimi i përdorimit (destinimit) në tokë ndërtimore me betonimin dhe asfaltimin e qindra hektarëve në Kosovë, përfshirë edhe toka të klasës së par (Boniteti I), por edhe toka nën sistem të ujitjes e ndotjen e mijëra hektar tokë me hedhjen e mbeturinave të gjitha llojeve si dhe përdorim të pesticideve pa asnjë kriter e dëmtim të qindra hektarëve të tokës pyjore dhe shtretërve të lumenjve nga nxjerrja e mineraleve dhe rërës.

Veprimet dhe aktivitet nevojitën të zhvillohen në hartimin e politikave zhvillimore, strategjive e akteve ligjore edhe në evitimin e ndryshimeve klimatike në kohen kur ekzistenca e njeriut dhe gjitha qenieve të gjalla po rrezikohet çdo ditë e më tepër nga ndryshimet klimatike të cilat kanë evoluar në një krizë të tmerrshme dhe të afërt globale. Me rritjen e vazhdueshme të temperaturës mesatare të Tokës, ndikimet e ndryshimeve klimatike janë tashmë të dukshme në rritje të fatkeqësive natyrore, zhdukjen e specieve ( llojeve bimore shtazore), rritjen e nivelit të detit dhe humbjen e jetës njerëzore.

Kjo është arsyeja pse ndërhyrja e menjëhershme në mbrojtjen e Tokës dhe ndërmarrja e masave parandaluese dhe të drejtpërdrejta ndaj ndryshimeve klimatike nuk është vetëm një prioritet, por një kërkesë thelbësore për mbijetesën e njeriut.

Gjithashtu Planeti ynë po përballet me sfida të paprecedentë për shkak të ngrohjes globale. Rrjedhimisht, misioni i Ditës së Tokës duhet ndryshuar një ndërgjegjësimin dhe ndërmarrjen e veprimeve urgjente të institucioneve qeveritare dhe shoqatave jo qeveritare dhe shoqërisë në përgjithësi. Nëse kemi dashur ndonjëherë të shpëtojmë botën, tani është momenti dhe koha e duhur.



# JETA VDES, ATJE KU VDES PYLLI



*Vijon nga faqja 6*

e lira, dhe thithin rezervat ushqimore që i nevojiten. Kështu ai zhvillohet shpejt dhe në disa vite pushton hapësirën dhe krejt pishën. Karakteristikat biologjike të ahut, e bëjnë që ai të jetë i veçantë dhe i pakonkurueshëm nga llojet e tjera. Pisha mund të vazhdojë kështu për disa vite, duke luftuar për të mbrojtur shtëpinë e saj, por në fund do të dorëzohet. Në mjedise pyjore, në bashkësi dhe në habitatin e tij, ahu është ai që bën ligjin dhe i nënshtron të gjitha llojet, ndërsa në vendet e hapura është ai që nënshtrohet nga llojet e tjera

Ecim në brendësi të pyllit dhe ajri i pastër që thithim, ngjyrat, peizazhet shndrrohen në mendim, në meditim , në energji, poezi në ngrohtësi.... Njerëzit që u vjen i ftohti nga thellësia e shpirtit, nuk e përjetojnë këtë magji... Ata janë të dënuar nga Zoti të qëndrojnë të ftohtë dhe që nuk do t'i shijojnë kurrë këto emocione në jetën e tyre.

Pylli është dashuria ime, ai është një tempull hyjnor, i gjallë plot jetë , ku dhe ateistët më kokëfortë fillojnë dhe besojnë në egzistencën e Zotit. Pa dëshirën dhe vullnetin e Tij, nuk mund të krijohen këto mrekulli. Nëse deshiron ta takosh Zotin, vetëm në këto mjedise të krijohet ky privilegj.

Në çdo moment në çdo stinë, ka diçka të re, asnjë herë njeriu nuk shikon të njëjten pamje dy herë. Nuk mjaftojnë sytë për të parë dhe kuptuar këtë botë mistike, duhen dhe sytë e shpirtit të zemrës. Truri dhe miliardat e qelizave të trupit, zemra dhe shpirti , nuk duhet të gjendën në kohën e shkuar, as në të ardhmen, ato duhet të përjetojnë momentin, të tashmen.

E admiroj pyllin , ai nuk është i zhurmshëm dhe i mërzitshëm si qyteti, nuk është i ndotur, ai është i heshtur, me një heshtje magjike , një heshtje që shpalos dhe të tregon shumë gjëra. Për ta zbuluar më mirë, edhe levizja jonë duhet t'i bashkohet kësaj heshtjeje, kësaj harmonie, këtij ritmi, kësaj muzike dhe poezie.

Ne pylltarët shumë herë në pyll, nuk ndjekim ku na shpie shtegu, rruga.. Për ta kontrolluar dhe monitoruar me mirë, krijojmë shtigje dhe monopate të reja, të pashkelura, të vështira..

Pylli i ngjan një supermarketi gjigant natyror, tejet i pasur dhe i mbushur me prodhime e rezerva. Këtu gjen gjithçka, gjen lëndën e drurit, drutë e zjarrit, qymyrin, kafshët, shpendët, farat, frutat, gjen ujin, mjaltin, bimët mjekësore, gjen ajrin e pastër, gjen lulet., kërpudhat,.peizazhin.... Është një thesar i vërtetë ku shumica e tij ndodhet i kyçur me dry... Për ta marrë duhet gjetur çelësi magjik, çelësi që nuk lëndon, që nuk vret, duhet gjetur çelësi i vërtetë dhe jo ai kopil, duhen gjetur njerëzit e duhur, pylltaret e pasionuar, të përgjegjëshëm që dinë t'i përdorin këto çelësa dhe dinë të administrojnë këto thesare.

Po largohem sot nga pylli, largohem për të qëndruar gjithë jetën pranë tij. Ka shumë mënyra për të hyrë dhe komunikuar me të , ka shumë porta, shumë drejtime për t'u futur, por vetëm një rrugë dhe një mundësi të vetme për të qëndruar gjithmonë pranë tij.. Ajo është dashuria, respekti dhe nënshtrimi ndaj ligjësive te tij , është bashkëpunimi dhe dëgjimi i zërit dhe i simfonisë së Tij.

Duke e përshendetur për t'u riparë shumë shpejt, me vjen ndërmend pylltari pasionant Adalbert Stifter që tha : " Pylli është fati ynë ! Mbrojtja dhe përkujdesja për të do te thotë: T'i shërbesh jetës. Jeta vdes atje ku vdes pylli."

# Gëzuar o e mira Tokë!...

**NGA POETJA BARIE ÇUPI ("NË DITËN E TOKËS")**

Dita e projekteve të mia ndër vite në shkollën ku dhashë mësim për 25 vite me radhë pa ndier kurrë lodhje,ndoshta edhe përballë sfidave apo padrejtësive që jo gjithkush i ndiente,i kapte,apo i perceptonte...gjithsesi unë e gjeja çlirimin në gjëra të vogla...dëshirë,kurajo dhe forcë aq më duhej...

Natyra qe bërë për mua mbështjellësaja e shpirtit,streha e vetme e çdo ëndrre,e çdo lufte brenda vetes,foleja e shkronjave pafund,,sikurse sa e sa mrekulli Zoti i ka falë qytetit tim Bulqizës.

"...aty në të miliardën cm hapsirë, unë përlyej gishtat me baltën tënde, unë frymoj me ty e për ty,në avujt e vesës së mëngjesit që përkëdhelen nga rrezet e diellit.Tokë e shtrenjtë , planeti më i bukur në univers, edhe planeti i zjarrit të ka zili sepse ti ja merr energjinë me fuqinë tënde magnetike..Je dheu më i ëmbël...Tokë moj,je kaq zemërbutë ndonjëherë, dhe mirënjohja e këtyre njerëzve që zgjohen e flenë mbi pasurinë tënde është kaq mospërfillëse...

Tokë e dashur! Kam kurajon të të flas hapur, sepse e di që të dua,sepse Ti je oksigjeni im, je siguria ku unë ndihem e palëkundur, je motivi i zgjimit të dëshirave të mia, je pema që prodhon,- je lulja e preferuar , je pika e djersës, je ushqimi më i shëndetshëm, je mjeku më i specializuar,je shtrati i kësaj bote dhe i përjetësisë shpirtërore, je përtej çdo drite që të harmonizon shikimin...je libri i diturisë, je shkolla e mendjes, je morali i njeriut dhe i punës, je infiniti i mrekullisë, je oazi i shpirtit që mbretëron jetën... Tokë e dashur! .Më lejo sot një ditë të vetme të lutem për ty e të zhurmoj për ty....Toke e bukur, e lashtë, që s'e pranon plakjen... bukuritë e tua përkëdhelin ëndrrat tona....të jemi në borxh e dashur...por shlyerja e gjithë dalldisjes sonë është falja që presim nga Ty o e mira Tokë...

### NJË COPË TOKE LULËZOVA

Pashë një copë toke që bërtiste me zë,
u mbështolla në qelizë, fytyrën mos më njihte,
një frymë të fisme, derdha mbi të,
gjithë ëndrrat e thyera,filloi të m'i ngjiste.

Pashë një copë toke,si e djegur prej mëkati
sërish u maskova si me faj ngarkuar,
një grusht krenari ia vesha për shtati,
ajo më nxorri emrin,nga zjarr'i shkrumbuar.

Çeli sytë toka në dritat labirint,
lëvizi padukshëm akrepat e orës,
një grusht me djersë,ia fala me shpirt,
më puthi në ballë,pa i treguar kohës.

Hapi krahët toka,me muskuj të argjendtë,
ia gjurmova thinjat, mbetur nëpër male,
ata gurët nën thembër,ia spostova lehtë,
pakuptuar ma qasi,gushoren me halle.

Pashë një copë toke, tretur gjer në palcë,
një gllëjkë loti fsheha, mbledhur në shami,
kockat ia vadita me ujin e kristaltë,
gërmat bëra lule, dhimbjen poezi.

Pashë një copë toke,që qeshte nën vetull,
aty e qetësova,kur e padrejta më lodhte,
kujdes i dhurova,nga ç'forcë ç'më kish'mbetur,
do ta doja Tokën, e dija,do ndodhte.



*Agjencia Kombëtare e Pyjeve organizoi tre tryeza të rrumbullakëta me përfaqësuesit e disa bashkive të vendit*

# Shkëmbim informacioni mbi gjendjen e pyjeve dhe nivelin e administrimit nga bashkitë

*Vijon nga faqja 2*

Në "Vitin Shqiptar të Pyjeve" Informacioni mbi aktivitet dhe ngjarjet në fondin pyjor merr një rëndësi të veçantë për analizimin e situatës dhe monitorimin e aktiviteteve të planifikuara

**ME BASHKITE E SHQIPERISE MESME**

Këto takime synojnë shqyrtimin e situatës dhe diskutimin e vështirësive, shkëmbimin e eksperiencave si dhe mbajtjes dhe raportimit të treguesve pyjorë.

Bashkitë pjesëmarrëse në takimin e parë ishin bashkia Berat, Dimal, Kuçovë, Skrapar, Poliçan, Fier, Patos, Roskovec, Lushnjë, Mallakastër dhe Prrenjas, që do pasohet me të tjera takime deri në përmbylljen e takimeve me të gjitha bashkitë e vendit. Specialistët e agjencisë dhe bashkive trajtuan problematikat që ekzistojnë në realizimin e procesit të dërgimit të informacioneve dhe raportimeve koherente nga bashkitë.

Gjatë takimit u diskutuan :

**1- Rëndësia e raportimit në kohë dhe cilësi nga bashkitë;**

**2- Mungesa e kapaciteteve sidomos në specialistë pyjesh;**

**3- Domosdoshmëria e koordinimit me sektorë të tjerë brenda së njëjtës bashki;**

**4- Rritja e profesionalizmit në përmbushjen e detyrimeve ligjore;**

**5- Menaxhimi i burimeve pyjore.**

Informacioni me aktivitetet në sektorin pyjor merr rëndësi të veçantë në "Vitin Shqiptar të Pyjeve", me synimin e përbashkët mirëadministrimin e pyjeve si pasuri kombëtare.





